


# 1813 – THOMAS SMART HUGHES

# STUDIUESI I PASURISË SHPIRTËRORE TË SHQIPTARËVE



NGA MAL BERISHA

**UDHËTIME NË SICILI, GREQI DHE SHQIPËRI**

***Travels in Sicily, Greece and Albania, Book digitalized by Google from the library of Oxford University.***


TRAVELS

SICILY GREECE AND ALBANIA

REV. THOS. SMART HUGHES

VOL. I.

LONDON

Thomas Smart Hughes, është tjetër udhëtar i famshëm që na sjell një pamje të përafërt me atë të Henry Holland-it, por në të njëjtën kohë edhe të ndryshme të Shqipërisë së "*Veriut*", siç e quan ai pjesën veriore të trojeve shqiptare që

tani janë nën Greqinë. Thomas Smart Hughes ishte studiues, historian, shkrimtar, përshkrues udhëtimesh.

Ai ishte diplomuar në Cambridge në vitin 1812. Udhëtoi si kujdestar i një pasaniku të ri të quajtur Robert Tounley Parker (1793–1879). Për rreth dy vjet të dy këta zotërinj udhëtuan së bashku në ato vende prej nga doli edhe libri "*Udhëtime në Sicili, Greqi dhe Shqipëri*", i cili u botua në vitin 1820 dhe u ribotua i ilustruar me pikturat e Charles Robert Cockerell-it. Libri ka 1200 faqe.

Në këtë libër me përshkrime rreth Shqipërisë së Jugut jo vetëm një studiues i zellshëm, por çdo lexues shqiptar dhe i huaj, nëse i intereson, mund të "*shëtisë*" pa ndrojtje nëpër të gjitha fshatrat, qytezat dhe qytetet e Shqipërisë.

Është një pasuri aq e madhe e një bukurie përshkruese, që të mahnit me të dhënat e pafundme të toponimisë, terrenit, folklorit, traditave, gjuhës, si dhe përbërjes së popullsisë, në zona shqiptare, të cilat janë edhe sot të popullara prej shqiptarësh, por edhe në ato që tashmë janë shpopulluar.